# Shpifjet e Rabia Med’halis ndaj Sejiid Kutubit (Allahu e mëshiroftë)

## Letra e artë nga shejh Bekër ebu Zejdi

,,Vëlla i respektuar, Shejkh Rabi bin Hadi Al-Madkhali,, Esselamu Alejkum ue rahmetullahi ue berekatuhu...

Une po e tërheq vëmendjen tuaj në kërkesën tuaj nga unë për ta lexuar librin e kompletuar: "Adva islamije ala Akidet sejid kutb va fikrih" (drita islame në Akidenë dhe idetë e Sejjid kutubit) ... A mos ekziston ndonjë shënim që është kundër tij?

Dhe nëse këto shënime ekzistojnë do të thotë që ky projekt duhet të merret parasysh dhe nuk do të transmetohet përsëri?

Apo është konsideruar nga e cila mund të redaktohet dhe të kualifikohet që do të shtypet dhe të shpërndahet për të shërbyer si një shpërblim për ju në Ditën e Gjykimit, dhe si një udhërrëfyes për ata të cilët All-llahu ju dëshiron udhëzimin nga robërit e tij.

Kështu që në vijim unë them :

1 - Kam shikuar në faqen e parë, tek indeksi i temave që janë të shënuara, dhe kam gjetur tema që janë kundër Sejjid Kutbit, Allahu e mëshiroftë, që janë mbledhur bazat e kufrit, ateizmit, heretizmit, besimi në wahdat Al-Wuxhud , duke thënë se Kur'ani është i krijuar, duke thënë se ai ka lejuar të nxjerr ligje tjera pos All-llahut të madhëruar , ekzagjerimi në cilësit e All-llahut, mos pranimin e haditheve mutavatir, dyshimet në çështjet e

akides që duhet me qenë i sigurt për këtë , duke bërë tekfir mbi shoqërin ... etj dhe **nga çështjet të tilla që e bën besimtarin ti ngrihen flokët lartë nga kjo.**

U ndjeva keq për dijetarët muslimanë në mbarë botën të cilët nuk i kushtojnë vëmendje për çështje të tilla shkatërruese. Më pas e kam pyetur unë veten pse në çështje të tilla është shkatërrim , ne gjejmë përhapjen e librave të Kutbit në horizont, si përhapjen e diellit, që njerëzit e thjeshtë të përfitojnë prej tij, dhe madje edhe ju mund të përfitoni (Rabij el-Madkhali) në disa nga shkrimet e tij.

Prandaj, fillova duke krahasuar temat me përmbajtjen. Zbulova se përmbajtja e argumentuar është në të kundërtën e përmbajtjeve të tjera, dhe këto tema, në përgjithësi, janë disa tema provokative që tërheqin vëmendjen e lexuesit të rregullt për Sejjid (Kutbin), Allahu e mëshiroftë. Unë urrej nga ju, për veti dhe për të gjithë muslimanët që të mos bien në gracën e mëkatit ... Kjo është prej mashtrimit kur një njeri flet për ndonjë gjë për të mirë përballë atë çka ai e urren.

2 - Unë shikova, dhe gjeta në të se ky libër i mungon: bazamenti i hulumtimit shkencor, Menhexhi i kritikës, besueshmëria e citimit (nga tjera burime), besueshmëria e diturisë, dhe duke mos i shkelur të tjerët. Sa i përket etikës së dialogut, mirësis dhe afrimit, dhe rrepësin e prezentimit të materialit, atëherë kjo me materialin e mësipërme nuk ka të bëjë asgjë me këtë libër e që do të thotë ... argumentet janë:

Së pari, unë pashë që mvarej nga citimi i botimeve të vjetra të librave të Sejjid Kutbit, si librat:fi thilaal Al-Kuran, Al'Adalah Al Ejtima'eyyah, duke e ditur, se në faqen 29 dhe në vende tjera , se ka pasur disa botime të rishikuar që erdhën më pas. Ajo është e detyrueshme që sipas bazave të kritikës dhe besueshmërin e diturisë për të kritikuar - nëse është në përmbajtjen e edicionit të fundit të çdo libri, sepse ndryshimet në të (dmth në edicionin e fundit) i shfuqizon të mëparshmet. Kjo gjë, inshallah, nuk

është e fshehur nga të dhënat tuaja themelore, por ndoshta është kjo një gabim i studentit që ka përgatitur këtë informacion për ju që nuk ishte në dijeni për këtë. Është e njohur se ka shumë situata të ngjashme për njerëzit e dijes, për shembull libri, Al Ruh, e Ibn Kajjimit, kur disa dijetarë kanë shikuar në të, ata thanë: ajo është botuar ndoshta gjatë jetës së tij të hershme. Kjo ka ndodhur edhe në shumë raste tjera. Libri (i Sejjid Kutbit) Al'Adalah Al Ejtima'yah ishte libri i parë i (Sejjid Kutbit) autor rreth disa çështjeve islame.
Së dyti, çështja në indeksin e këtij libri: Sejjid Kutubi lejon për të nxjerrë ligje tjera pos Allahut, kjo më bëri që flokët të më ngrihen lartë. Unë kam shpejtuar për të shiquar për këtë çështje para çdo gjëje tjetër. Edhe atë çfarë kam gjetë unë jashta kësaj është një citat i vetëm prej shumë thënieve nga libri i tij, Al'Adalah AlEjtima'yah. Thëniet e tij nuk e konfirmojnë këtë çështje provokuese. Le të supozojmë se ka një fjali të përgjithshme ose të paqartë, pse nuk e ke shëndruar atë në tekfir kundër tij për ta prishur atë që Sejjid Kutubi e ka themelu gjatë jetës së tij dhe atë që ai ia ka dedikuar lapsin e tij për davet ndaj monoteizmit për All-llahun "për pushtet dhe ndaj ligjeve të tij," refuzimin e ligjëvënieve të bëra nga njeriu, dhe përballjen me ata që kanë sjellur ligje dhe vendime tjera përveç të drejtës së Allahut. Allahu e do drejtësinë dhe gjykatësin e drejtë në çdo gjë, dhe unë nuk shoh inshAllah, përveç asaj që ju jeni gati për të shkuar mbrapa drejtësisë dhe paanësisë.

E treta: Një nga çështjet provokuese është çështja e juaj: se Sejjid Kutbi beson në wahdat Al-Wuxhud. Me të vërtetë, Sejjid Kutbi, Allahu e mëshiroftë, ka thënë diçka që nuk është e qartë (që mund ta bënë lexuesin të mendoj se ai beson në wahdat Al-Wuxhud) duke përdorur stilin (e letërsisë), në komentimin e Sures Al-Hadid, dhe Sures Al -ikhlaas, dhe duke u bazuar mbi akuzën se ai beson në wahdat Al-Wuxhud , Keni bërë mirë, kur ju keni cituar thënien e tij në komentimin e Sures Al-Bekare, dhe refuzimin e tij të qartë për idenë e wahdat Al-Wuxhudid. Nga këto citate (Sejjid Kutbi shkruan): "dhe nga këtu ne gjejmë se nuk ka asgjë në ideologjinë e vërtetë islame e quajti ide e wahdat Wuhxudit." Për të shtuar,

(Kutbi) në librin e tij: "Muqawwimat At-Tasawwur Al .-Islami "nuk është një përgjigje e qartë për ata që beson në wahdat Wuxhud Prandaj, ne themi All-llahu e faltë Sejjid Kutbin për këto thënie të paqarta se ai zgjerohet duke përdorur stilin e tij letrar, dhe atë që është e paqartë nuk i ka kapërcyer deklaratat e qarta nga thënia e Tij.

Kështu pra, dua që ju të nxitoni në fshirjen e këtij tekfiri të fshehur të Sejjid Kutbit, dhe kjo më vjen keq për juve.
Së katërti, them në mënyrë të qartë për ju me gjithë respektin, se në këto mesele: të kundërtën e asaj që Sejjid Kutbi komentoi rreth kuptimit të fjalës La ilahe Ilah-All-llah, tek dijetarët dhe njerëzit e gjuhës, dhe se kjo nuk është e qartë rreth teuhidid Ar-Rububije dhe Uluhije. Une po ju them, i dashuri im, që ju keni prishur, pa qenë të sigurtë, atë që Sejjid Kutbi, Allahu e mëshiroftë, i ka konfirmuar aspektet e Teuhidit dhe atë që është e nevojshme dhe konfirmuese, e cila i ka preukupuar aspektet kryesore gjatë jetës së tij. Të gjithë atë që ju (Rabij el-Madkhali) keni thënë anulohet kjo me një fjalë: që monoteizmin e All-llahut në legjislacion dhe në pushtet është nga nevojat e fjalës së Teuhidit. Sejjidi, Allahu e mëshiroftë,e ka theksuar shumë këtë kur e pa guximin e korruptuar për të shpërbërë legjislacionet e All-llahut nga gjykatat dhe vende të tjera, dhe duke zëvendësuar atë me ligjet e bëra nga njeriu. Pa dyshim, që kjo është një guxim i madhë (guximin e ndryshimit të ligjeve të All-llahut), që nuk e ka përjetuar Ummeti përpara vit.1342 Hijri.

E pesta: nga çështjet e indeksit: "Sejjid Kutubi konfirmon besimin se Kur'ani është i krijuar, dhe se fjala e All-llahut është i krijuar " ... Kur u ktheva mbrapa në faqet që flasin për këtë, unë nuk kam gjetur një fjalë të vetme ku sejjid kutubi , Allahu e mëshiroftë, të deklaroj duke thënë: ". Kur'ani është i krijuar" Si mundeni ju kaq lehtë ta akuzoni me tekfir? Fjalia e vetme që kam vënë re që ka thënë (Kutbi) është : "Autori nuk mund nga kto-Muqat'ah fjalë të-një libëri të përngjasoj me këtë libër sepse ky libër është krijuar nga Allahu dhe jo nga njerëzit" ... Nuk ka dyshim se kjo fjalë është e gabuar, por kjo fjalë nuk e bën këtë një regullë që Sejjid Kutubi e konfirmon kuffrin

duke thënë se Kur'ani është i krijuar? O Allah unë nuk mund të tolerojë barrën e kësaj! Kjo më bënë të kujtoi një thënie të ngjashme të sheikh Muhammed Atheemah "Abdulkhaliq", Allahu e mëshiroftë,në hyrje të librit të tij : Studime në stilin e Kur'anit Fisnik, që është i shtypur nga Universiteti Islamik të Imam Muhammed bin Sa'ud . A ti akuzojmë të gjithë njerëzit duke thënë se Kur'ani është i krijuar. O Allahu im jo.

Ajo që kemi përmendur deri më tani është e mjaftueshme .. duke folur për perspektivat dhe subjektivat, kjo është një çështje shumë me rëndësi.

Duke folur për perspektivat tjera them:

1 - Kopja origjinale e këtij libri qëndron në faqen 161 e shkruar me dorë. Këto shkrime janë të ndryshme. Unë nuk e di që një faqe e vetme të jetë e shkruar prej jush siç është kjo e zakonshme, përveç nëse shkrimi juaj ndryshon nga ajo e zakonshmja, ose kam lënë mëngu diçka, ose ju i keni angazhuar në lidhje me Sejjid kutbin disa studentë, që kanë shkruar atë çfar kanë gjetë nën mbikëqyrjen tuaj, ose me urdhërin tuaj. Prandaj, unë nuk mund të vërëtetoj se ky libër është i juaji, përveç atë që keni shkruar në të që ju keni dhënë autorizimin e juaj, dhe kjo është e mjaftueshme që të konsiderohet se ky libër është i juaji.

2 - Edhe pse ka dallime në dorëshkrime, ka një prirje të përbashkët; Ky libër ka prirje të përbashkët në një mënyrë shqetësuese, zemërim i vazhdueshëm, një hidhje mbi [gjykimin] dënimin për të hulumtuar gabimet e mëdha, nxitim në përmbyllje ku ka mundsi për të argumentuar ndryshe, dhe i varur në fjalët e paqarta duke i lënë ato të qartat, i cili është një rregull i fortë që nuk pranonë asnjë argument për këtë .... Kjo konsiderohet si tradhëti (shkelje) në Menhexhin e kritikës.

3 - Për sa i përket stilit të letërsisë, po ta krahasojmë atë me stilin e Sejjid Kutbit, atëherë ky stil është stilistik i zbritur. Stili i Sejjid (Kutbit) është i lartë. Nëse ne e konsiderojm atë si stilin tuaj, atëherë kjo është shumë ma e

thjeshtë, dhe kjo nuk i përshtatet një nxënsi të dijes që ka gradë të madhe. Pra, nuk duhet të ketë një balancë midis shijes fjalëpërfjalëshe, aftësia e përdorimit të gjuhës dhe paraqitja e qartë e kësaj çështjeje, dhe bukuria e paraqitjes, ose përndryshe lapsi do të duhet të thehet.

4 – prirja e përbashkët është prirje e zemërimit dhe frikësimit të cilët ndoqët Menhexhin e kritikës shkencore, duke dhënë përgjigjen tuaj kësaj i mungonte etika e dialogut.

5 - Ky libër që nga fillimi e deri në fund tregon që ka një prirje sulmuese dhe ngushtësi në mendje dhe munges e durimit në fjalë ... pse?

6 - Ky libër krijon një hizbije të ri që përcakton një prirje për të bërë tahrim këtu, dhe shfuqizimin në të, dhe për ta quajtur këtë vepër bidat duhet që edhe ata persona ti quajm bidatçi ' për ta quajtur këtë devijim atëhere edhe ata persona duhet ti quajmë të devijuar ...dhe kështu deri në pafundësi . Kjo sjellë ekstremizëm , për të qenë adhuruesë, duhet me qenë krenarë deri në atë masë kur njëri prej tyre mendon se lirohet nga barra e madhe nga shpina e tij, dhe se ai e ka shpëtuar Ummetin nga rënia prej një hendeku, që ai është konsideruar si një shembull i lartë i frikës ndaj Allahut dhe xhelozisë mbi vendimet e Sheriatit. Ky (gjykim) pa qenë i sigurt, është një mënyrë e shkatërrimit, edhe nëse ajo është konsideruar si një ndërtesë e lartë e ndërtuar, por fati i tij është shkatërrim dhe zhdukje me erërat e forta.

Këto janë gjashtë aspekte që ky libër të gëzon, e cila nuk të bënë e që mos të ndihesh i kënaqur. Kjo është ajo që unë shoh në lidhje me atë që ju kërkuat. Unë kërkoj falje që jam vonuar për përgjigjen e juaj, por unë nuk i kam lexuar librat e këtij njeriu (Sejjid Kutbit), edhe pse ai është i njohur në mesin e njerëzve. Mirpo, vërejtjet e rrezikshme që keni thënë për të më bëri që ti lexojë shumë librat e tij, dhe kam gjetur në librat e tij shumë gjëra të mira, besim të madh, të vërtetën e qartë, duke i shpaluar planet e armiqve të Islamit, dhe pashë disa gabime në përmbajtje dhe duke thënë disa gjëra

që unë kisha dëshiru që mos ti thotë ai kur asnjëherë. Ai i ka anuluar shumë nga këto gjëra në vende të tjera, dhe sikur kjo do të ishte e përkryer do të ishte shumë e vështirë. Ky njeri ishte një shkrimtar i madh dhe një kritikues i madhë, dhe pastaj ai shkoi në atë drejtim që ti shërbejë Islamit nëpërmjet Kuranit madhështorë, Sunetin fisnik, dhe Siren e bukur. Ky qëndrim në atë formën e tij ka qenë e lidhur me çështjen e kohës së tij. Ai këmbënguli në qëndrimin e tij (për të vazhduar atë që ai është duke bërë) për hir të Allahut. Ai sqaroi edhe çështjet për të kaluarën e tij. U kërkua prej tij që ti shkruaj disa fjalë për kërkim faljeje, dhe ai tha fjalën e tij besnike dhe të njohëshme, se "unë nuk e përdori gishtin që e kam ngritur lartë për të dëshmuar se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet pos Allahut (dmth. duke bërë thirrje për Teuhid), për të shkruar diçka kundër Teuhidit ..." ose një fjalë e ngjajshme me këtë.

Prandaj, obligim i të gjithëve është të bëjë dua për atë që All-llahu t,ia falë mëkatet e tij, për të përfituar nga dituria e tij, për të sqaruar gabimet e tij, dhe se gabimet e tij nuk do të na bëjë të mos përfitojnë nga njohuritë e tij, ose ti braktisim librat e tij . Konsideroni, All-llahu ju mbrojtë, gjendjen e tij si gjendjen e atyre të selefëve, si Isma'il Al-Haveri dhe Al-Jilaani, dhe si Shejh-ulIslam Ibn Tejmije që i mbrojti ata, edhe pse ata ranë në gabimet e shumëta dhe të mëdha, sepse në bazë të qasjes së tyre ishte për të mbrojtur Islami dhe Suneti. Shikoni libërin, "Manazil Alsa'irin", dhe ju do të gjeni gjëra të çuditshme që nuk mund të pranohen, megjithatë, ju do të e gjeni Ibn el-Kajjimin, Allahu e mëshiroftë, duke arsyetuar atë dhe duke mos e akuzuar atë, sikur ai që e sqaroi atë në librin "Madarixh-Salikin". Unë poashtu jam zgjeruar mbi këtë çështje në librin tim "Klasifikimi i njerëzve mes dyshimeve dhe bindjeve," dhe unë vendosa disa rregulla në lidhje me këtë.

Në përfundim, unë i këshilloj vëllezërit në emër të Allahut, mos ta shtypni këtë libër "Adwa 'Islamiyyah ..". Nuk është e lejuar ky libër që të shpërndahet ose të botohet për shkak asaj që ka në të ekzagjerim [teprim], dhe trajnimin e të rinjve të Umetit për shpifje dhe përgojime të'Ulemave

(dijetarëve), dhe për të mos vënë poshtë mosrespektimin dhe virtytet e tyre. Më falë , Allahu ju bekoftë, nëse unë kam qenë i ashpër në fjalorin tim, kjo është për shkak të asaj që unë pashë nga ekzagjerimi [teprimi] i juaj, ngase unë dëshiroj vetem mirë për juve, dhe për shkak zellit tuaj të dini se çfarë unë kam për të. Kjo është ajo që lapsi im shkroi, dhe Allahu na përmisoftë rrugen e të gjithë neve …

We Essalamu alejkum we rahmetullahi We berakatuhu…....